# ÇKA ËSHTË GRIPI I SHPEZËVE-AVIAN?



Gripi i shpezëve (avian) është një sëmundje infektive e shkaktuar nga një nëntip i viruseve të gripit të tipit A, të cilët normalisht infektojnë vetëm zogjtë dhe në disa raste edhe derrat. Ky virus gjendet edhe të shpezët e egra të cilat atë e bartin në zorrët e tyre, por zakonisht nuk sëmuren nga ai. Sidoqoftë, gripi i shpezëve është shumë infektues në mesin e shpezëve shtëpiake siç janë pulat, patat, rosat dhe bibat të cilat sëmuren rëndë dhe mund të ngordhin. Gripi avian manifestohet në dy forma; njëra shkakton sëmundje të lehtë të zogjve ndërsa forma tjetër e njohur me emrin “Gripi avian hiperpatogjen” që është tepër ngjitëse (kontagjioze) dhe vret shumë shpejt zogjtë e infektuar. Në Kanada, në vitin 1966 është raportuar një rast tek shpezët, i cili është eliminuar me sukses. Prej vitit 1975 janë paraqitur edhe 3 raste po ashtu tek shpezët të cilat janë izoluar me sukses.



# Cila është gjendja aktuale e gripit Avian?

Në vitin 1997 u zbulua rasti i parë i përhapjes së virusit prej shpezëve në Hong Kong. Virusi shkaktoi sëmundje të rënda të frymëmarrjes tek 18 njerëz, 6 nga të cilët vdiqën. Prej asaj kohe janë shënuar edhe raste të tjera të infektimit më këtë virus. Infektimet e fundit të njeriut me virusin H5N1 kanë ndodhur gjatë shpërthimit të madh të infeksionit në Tajlandë, Vietnam dhe Kamboxhë. Shkalla e vdekshmërisë për rastet e raportuara ka qenë rreth 50%. Po qe se virusi H5N1 do të ishte në gjendje ti infektoj njerëzit dhe me lehtësi të përhapej në mesin e tyre, një pandemi e gripit (një shpërthim mbar botëror i gripit) do të fillonte. Për këtë arsye ekspertet nga gjithë bota janë duke e përcjell situatën me virusin H5N1 dhe duke u përgatitur për një përhapje të mundshme më të gjerë të virusit prej një personi në tjetrin. Prej gjysmës së dhjetorit 2003, një numër i shteteve aziatike kanë sinjalizuar paraqitjen e rasteve të gripit avian hiperpatogjen H5N1 tek pulat, patat si dhe tek llojet tjera të shpezëve. Sipas Organizatës Botërore të Shëndetësisë, përhapja e shpejt e gripit Avian paraqet preokupim madhor aktual për shëndetin njerëzorë dhe për agrikulturë. Shifrat e raportuara të rasteve të sëmur dhe të vdekur deri në tetor të këtij viti janë:

| | Janar-Mars 2004 | | Korrik-Tetor 2004 | | Dhjetor 2004-4 Tetor 2005 | | Gjithësejtë | |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| | Raste | Vdekur | Raste | Vdekur | Raste | Vdekur | Raste | Vdekur |
| Vietnam | 23 | 16 | 4 | 4 | 64 | 21 | 91 | 41 |
| Tailandë | 12 | 8 | 5 | 4 | 0 | 0 | 17 | 12 |
| Kamboxhë | 0 | 0 | 0 | 0 | 4 | 4 | 4 | 4 |
| Indonezi | 0 | 0 | 0 | 0 | 5 | 3 | 5 | 3 |
| Gjithsejtë | 35 | 24 | 9 | 8 | 73 | 28 | 117 | 60 |

**Për vendin tonë është mjaft shqetsuese paraqitja e rasteve të gripit të pulave edhe në vendet e rajonit si në Turqi, Greqi, Rumani, Bullgari dhe së fundi edhe në Maqedoni dhe në Kroaci.**





## A mund të infektohen njerëzit nga gripi Avian?

Normalisht, gripi avian nuk i infekton njerëzit. Por në kohën e fundit ka pasur raste të sëmundjeve të rënda tek njerëzit të shkaktuara nga virusi i tipit hiperpatogjen H5N1. Raste tjera të kufizuara ka pasur edhe në Vietnam dhe në Tajlandë. Virusi i gripit i cili qarkullon edhe në vende tjera të botës nuk ka të njëjtën strukturë gjenetike. Mendohet që personat e infektuar nga gripi në Azi janë infektuar direkt nga shpezët dhe se nuk ka pasur një transmision direkt ndër njerëzorë.



## Dallimi në mes të virusit të gripit të shpezëve dhe atij njerëzor?



**Pamja mikroskopike e virusit H5N1**

Ekzistojnë 25 nëntipe të tipit A të virusit të influencës. Të gjitha nëntipet e virusit A mund të gjenden tek shpezët, megjithatë kur flasim për virusin e gripit të shpezëve mendojmë në ato nëntipe të viruseve të cilat hasen më shesh tek shpezët. Ndërsa kur flasim për virusin e gripit të njeriut mendojmë në ato tipe të viruseve të cilat hasen tek njerëzit. Ekzistojnë 3 nëntipe të virusit njerëzorë: H1N1, H1N2 dhe H3N2 dhe është e mundshme që këto nëntipe të kenë prejardhje nga shpezët. Viruset A të gripit vazhdimisht ndryshojnë dhe pas një kohe mund të jenë te aftë për të infektuar dhe përhapur tek njerëzit.



## Si përhapet gripi i shpezëve?

Virusi i gripit të shpezëve gjinden në pështymen, sekrecionin nazal, në jashtëqitje dhe në organet e brendshme. Shpezët infektohen kur vien në kontakt me jashtëqitjen apo me sipërfaqet e kontaminura me jashtëqitje. Besohet se në shumicën e rasteve njerëzit infektohen nga kontakti i tyre me shpezët e infektuara apo nga sipërfaqet e kontaminuara nga shpezët. Mundësia e bartjes së virusit përmes shpezëve shtegtare te njeriu aktualisht konsiderohet si e ulët.



## Cili është rreziku nga gripi i shpezëve?

Rreziku nga gripi i shpezëve për shumicën e njerëzve është i ulët pasi që virusi kryesisht shpërndahet në mesin e shpezëve dhe zakonisht nuk infekton njerëzit. Megjithatë me rastin e shpërthimit të gripit të shpezëve në mesin e shpezëve shtëpiake(pulat, patat, bibat) ekziston një rrezik i mundshëm për njerëzit të cilët bien në kontakt me shpezët e infektuara ose me sipërfaqet të cilat kanë qenë në kontakt me jashtëqitjen e shpezëve të infektuara. Shpërthimi i tashëm i virusit të gripit A (H5N1) në mesin e shpezëve në Azi është një shembull i shpërthimit të gripit që ka shkaktuar infeksion dhe vdekje edhe tek njerëzit.



## Cilat janë simptomat e gripit të shpezëve tek njeriu?

Simptomat e gripit të shpezëve te njeriu radhiten prej atyre simptomave tipike të gripit(kollitja, temperaturë e papritur prej 38ºC e me tepër, ethet, dhimbja e fytit, dhimbja e kokës, dhimbje e trupit, lodhje e përgjithshme), deri te infeksionet e syrit, pneumoni, sëmundjet të rënda të frymëmarrjes dhe komplikimet e tjera që rrezikojnë jetën. Simptomat e gripit të shpezëve varen nga lloji i virusit i cili e ka shkaktuar infeksionin.

## Diagnostifikimi i gripit të shpezëve përmes një analize të shpejt!

Shqetësimet për një epidemi të mundshme të gripit të shpendëve kanë rritur së tepërmi kërkesat për një diagnostikimit të mundshëm. Një paketë analizuese është prodhuar nga një kompani në Singapor dhe krijon mundësi për diagnostikimin e virusit H5N1 në fazat e para të sëmundjes, duke dhënë mundësi për izolimin e personave të infektuar në mënyrë që të frenohet përhapja e mëtejshme e gripit: Kutia përmban një paketë për analiza e cila mund të zbulojë sëmundjen brenda 4 orësh nëse mostra përmban variantin e virusit të gripit H5N1. Paketa analizon mostrën për të gjetur gjurmë të ADN-së së virusit. Mendohet se përmes kësaj analize mund të identifikohet virusi që në ditën e dytë apo të tretë të infeksionit. Më herët diagnostifikimi është bërë vetëm në bazë simptomave dhe shpesh kanë ndodhur gabime diagnostike.



## Si trajtohet infeksioni me virusin H5N1 tek njeriu?

Studimet sugjerojnë që përshkrimi i barnave që përdoren për virusin e gripit njerëzorë nuk kanë efekt në parandalimin e infeksionit të gripit të pulave tek njerëzit, për më tepër viruset mund të fitojnë rezistencë ndaj këtyre barnave. Virusi H5N1 që për momentin është duke infektuar shpezët por është duke shkaktuar sëmundje dhe vdekje edhe tek njeriu, është rezistent në Amantadin dhe Rimantadin, dy barna antivirale që zakonisht përdoren tek gripi. Dy barna tjera që përdoren Oseltamavir dhe Zanamavir me gjasë mund të kenë efekt në trajtimin e gripit të shkaktuar me virusin H5N1 mirëpo studimet për një gjë të tillë ende nuk kanë përfunduar. Bari antiviral i quajtur Oseltamivir (i njohur më mirë si Tamiflu) mendohet se është efikas nëse përdoret në afatin prej 48 orësh nga paraqitja e simptomave.



# A ekziston vaksinë kundër virusit H5N1?



Për momentin nuk ka vaksinë kundër virusit H5N1. Megjithatë përpjekjet për zhvillimin e vaksinës janë në rrjedh e sipër. Testimet për vaksinën kundër këtij virusit H5N1 kanë filluar në prill të vitit 2005. Deri më tani barnat anti virale janë në linjën e parë të mbrojtjes nga ky virus. Rastet e testimit të një vaksine e cila do të përdorej tek njerëzit kanë filluar në shumë shtete. Në Hungari testimi klinik ka filluar tek 150 vullnetar, është duke u përcjellur nëse tek këta persona do të prodhohen antitrupa kundër virusit. Testimi i vaksinës nuk ka asnjë efekt negativ.



Njoftohet së në Kinë është gjetur një vaksinë e cila do të aplikohet tek shpezët.
Vaksina ka aftësi për të luftuar edhe një tjetër sëmundje të zakonshme të shpezëve, ashtu si edhe virusin H5N1. Për më tepër vaksina e re është më e sigurt dhe më e përshtatshme për t'u përdorur si dhe pengon ngordhjen e zogjve të vegjël të pulës. Një lehtësi është se vaksina e re mund të aplikohet me shiringë. Harxhimet për prodhimin në sasi të mëdha të vaksinës së re përbën vetëm një të pestën e harxhimeve të prodhimit të vaksinës që përdorej deri me tani te pulat.



# Masat që duhen ndërmarr për pengimin e përhapjes së sëmundjes tek shpezët dhe tek njeriu?

- Mos i prekni shpezët e ngordhura (pulat, patat, rosat, pëllumbat, thëllëzat apo çfarëdo shpendi të egër) apo jashtëqitjen e tyre si dhe largohuni nga ambientet ku mund të gjenden shpezët e infektuara me H5N1 (fermat e shpezëve apo tregjet e shpezëve).

- Mos përdorni për ushqim mishin e shpezëve apo produktet e tyre (vezët, gjaku) të cilat nuk janë të përpunuara sa duhet termikisht (zier) në temperaturën prej së paku 70°C.

- Një nga masat më të rëndësishme mbrojtëse është pastrimi i kujdesshëm dhe i shpeshtë i duarve(me ujë dhe sapun) me që rast largohen materiet e mundshme infektuese dhe parandalohet bartja e sëmundjes.

- Gjatë teshtitjes apo kollitjes gjithmonë mbulojeni gojën - përdorni faculetë për një përdorim dhe pas përdorimit hidhni ato.
  Nëse dyshoni se keni qenë të ekspozuar rrezikut nga grip i shpezëve atëherë:

- Vëzhgoni shëndetin tuaj për 10 ditë



- Nëse sëmureni me temperaturë, ethe, kollë apo vështirësi në frymëmarrje, apo nëse ju paraqitet çfarëdo sëmundje gjatë kësaj periudhe 10 ditore konsultoni mjekun. Gjatë vizitës te mjeku njoftojeni atë me simptomat e juaja, nëse keni pasur ndonjë kontakt të drejtpërdrejtë me shpezë dhe nëse keni udhëtuar - ku keni qenë.





# Masat e përgjithshme:

*Ndalohet importi i shpezëve të gjalla, mishit dhe produkteve të tjera (vezët) me origjinë nga vendet e prekura.*

*Në raste urgjente duhet planifikuar edhe shkatërrimin e shpezëve të rrezikuara më qëllim të izolimit të gripit.*




# Cilat janë preokupimet kryesore lidhur me gripin Avian?

Fillimisht, preokupohemi me efektin shkatërrues mbi industrinë e rritjes së shpezëve si pasoj e gripit Avian. Pastaj, na intereson mundësia e kombinimeve të mundshme në mes të virusit të shpezëve dhe të njeriut, që do të mundësonte krijimin e një forme të re të virusit i cili do të mund të përhapej lehtë edhe tek njeriu dhe do të ndikonte në paraqitjen e një pandemie të gripit, me pasoja të paparashikueshme për njerëzit.

*Përgatitur nga: Luan KEKA & Fitim RACI;*
*Redaktoi: Dr. Ardita BARAKU; Design: Çajup KAJTAZI*
*Tel: 038 5080-1007 Fax: 038 5080-1130 E-mail: kps_hs@yahoo.com*